# Texhvidi i preferuar Kuran për të lexuar

﴿ التجويد الميسر لقراءة القرآن الكريم ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Shefqet Krasniqi

**Redaktoi :** Osman Abazi

2009 - 1430

islamhouse.com

# ﴿ التجويد الميسر لقراءة القرآن الكريم ﴾

« باللغة الألبانية »

شوكت كراسنيجي

مراجعة: عثمان عباسي

2009 - 1430

islamhouse.com

**بسم الله الرحمن الرحـــــــــــــــــــــــــــــــم**

*Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit*

Parathënie

Falënderojmë Allahun e madhëruar që zbriti Kuranin fisnik dhe që nëpërmjet tij e nxori njerëzimin nga errësira në dritë. Allahu xh.sh thotë:

**" قَدْ جاءَكُم مِنَ اللهِ نُورٌ وكِتابٌ مُبينٌ يَهْدِي بِهِ اللهُ مَنْ اتَّبَعَ رِضْوَانَهُ سُبُلَ السَّلامِ ويُخْرِجُهُم مِنَ الظُّلُماتِ إِلى النُّور بِإِذْنِهِ وَيَهْدِيهِمْ إِلىَ صِراطٍ مُسْتَقيمٍ "**

*(Juve ju erdhi nga Allahu dritë dhe libër i qartë. Allahu e udhëzon (me Kuranin) në rrugët e shpëtimit atë që ndjek kënaqësinë e Tij dhe me ndihmën e Tij i nxjerr ata prej errësirave në dritë dhe i udhëzon në një rrugë që është e drejtë) (Elmaide 15-16).*

Paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të dërguarin e Tij, Muhamedin alejhi selam, i cili më së miri dhe më së shumti e lexoi Kuranin dhe, porositi që sa më shumë të lexohet Ai libër i shenjtë, duke premtuar shpërblim të madh për lexuesit e tij :

**(يُقَالُ لصَاحِبِ القُرْآن  اقرأ وارْقَ ورَتِّلْ كما كُنْتَ تُرَتِّلْ في دارِ الدُّنْيَا فإنَّ مَنْزِلَتَكَ عندَ آخِرِ آيَةٍ تَقْرَأُها)**

*"Lexuesit të Kuranit I thuhet: lexo dhe ngrihu (lart), lexo ashtu si e ke lexuar në atë botë (me texhvid) sepse ti do të ngrihesh vazhdimisht duke e lexuar atë deri në ajetin e fundit ashtu si e ke lexuar në atë botë (në këtë jetë)".*

Gjithashtu përshëndetje, salavat i dërgojmë të gjithë muslimanëve të sinqertë prej kohës së Pejgamberit të cilët kontribuan shumë në përhapjen e mësimeve të Kur'anit.

Shkenca e Texhvidit është prej diturive me të cilën obligohet çdo besimtar musliman ta mësojë dhe





t'i kushtojë rëndësi të madhe sepse ka të bëjë drejtpërdrejt me adhurimin, apo me një adhurim (ibadet) të kërkuar nga çdo musliman siç është leximi i Kur'anit sepse, çdo musliman obligohet që ta lexojë Kur'anin e madhëruar. Por Kur'ani i madhëruar nuk mund të lexohet në mënyrë të saktë dhe drejt pa njohjen e kësaj shkence.

Kur'ani kerim (fisnik) ka rrugën e vet të veçantë, apo mënyrën e vet nëpërmjet së cilës është përcjellë tek ne, me një përpikëri shumë të lartë, në maksimum e që është gojë pas goje. Pra, Kur'ani është përcjellë tek ne gojë më gojë.

Ai që e lexon Kur'anin, e merr prej mësuesit të vet në mënyrë gojore, pra nxënësi prej mësuesit të vet, duke dëgjuar njëri-tjetrin, e kështu me radhë, brez pas brezi deri tek ne, në ditët tona. Ashtu si Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem që e ka marrë Kur'anin prej Xhibrilit alejhis-selam dhe Xhibrili e ka dëgjuar prej All-llahut tebareke ve teala.

Emërtimi "Texhvid" do të thotë zbukurim në aspektin gjuhësor, ndërsa në aspektin terminologjik do të thotë zbukurim i leximit të Kuranit, duke e lexuar atë "**muretel**", me fjalë dhe lexim të qartë. Ky lexim duhet të jetë në mënyrë të tillë që, çdo shkronjë prej shkronjave të Ku'anit, ta lexojmë në mënyrë të saktë dhe të drejtë, pra duke i shqiptuar si duhet dhe duke pasur parasysh veçoritë e çdo shkronje, duke i ruajtur dispozitat e texhvidit si p.sh: Idhhari (shqiptimi i qartë), Idgami (shkrirje), Ihfa (fshehje), Medde (zgjatime), Gunne (tingull hundor), etj.., Pra duke e lexuar Kur'anin ngadalë dhe rrjedhshëm, duke zbukuruar zërin sa më shumë gjatë leximit me një melodi të mirë, por, jo duke e tepruar këtë mënyrë leximi.

Qëllimi i krejt kësaj shkence është që të lexohet Kur'ani në mënyrë profetike, të shëndoshë ashtu si i ka zbritur Pejgamberit alejhis-salatu ves-selam. Me këtë nënkuptohet se kur e lexon Kur'anin

me rregullat e texhvidit, e ke lexuar atë si e ka lexuar Pejgamberi alejhis-salatu ves-selam.
Mëshiruesi ynë, na ka urdhëruar që ta lexojmë Kur'anin me texhvid dhe për këtë, All-llahu az-ze ve xhel-l në Kur'an thotë:

"وَرَتِّلِ الْقُرْآنَ تَرْتِيلاً"

*"..dhe lexoje Kur'anin me tertil ( si e meriton ai të lexohet, ashtu si edhe ka zbritur)".* (Elmuzemil:4)
Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem ka thënë:

" لَيْسَ مِنَّا مَنْ لَمْ يَتَغَنَّ بِالْقُرْآنِ"

*"Nuk është prej nesh ai që nuk e zbukuron zërin duke e lexuar Kur'anin e Madhëruar".*

Pra, Texhvidi ka dobi të madhe sa i përket leximit të shëndoshë të librit të shenjtë, Kur'anit.Dhe pikërisht për këtë arsye, myslimanët çdo herë i kanë kushtuar kësaj shkence një rëndësi tepër të madhe dhe qysh në vegjëli ua kanë mësuar fëmijëve të tyre leximin e shëndoshë të këtij libri, me dispozitat e veta të cilat i përmbledh shkenca e Texhvidit.

Duke e lexuar kështu, ne afrohemi tek All-llahu az-ze ve xhel-l, sepse leximi i Kur'anit është ibadet i madh për ne myslimanët,thot Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem:

"خَيْرُكُمْ مَنْ تَعَلَّمَ القرآنَ وَ عَلَّمَهُ"

*"Më i miri prej jush është ai, i cili, e mëson Kur'anin (për vete) dhe ua mëson atë të tjerëve".* Po ashtu, Pejgamberi alejhis-salatu ves-selam lidhur me këtë ka thënë:

"الماهِرُ بالقرآنِ مَعَ السَّفَرَةِ الكِرامِ البَرَرَةِ "

*"Ai që është i shkathët në Kur'an, është në shoqëri të melekëve shëtitës, fisnik dhe bamirës".* Pra ai që e lexon Kur'anin me Texhvid dhe e zbukuron zërin e tij duke u munduar ta ruajë atë që e ka mësuar përmendësh dhe është i shkathët në lexim, mbajtjen përmendësh të Kur'anit, prezantimin e tij kurdo që ka nevojë për të, ai ka një shkallë shumë të lartë. Për këtë arsye, i pari që e ka lexuar Kur'anin me texhvid,





është Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, duke i mësuar Sahabët e vet. Dhe Sahabët i kanë mësuar nxënësit e vet, e, kështu derisa ka ardhur tek ne. Dhe leximi i Kur'anit, faktikisht mësimi i tij, është detyrë për ne dhe është mirësi ose sevap i madh, ka thënë alejhis-salatu ves-selam:

"اقْرَؤوا القرآنَ فإنَّهُ يَأتي يومَ القِيامَةِ شَفِيعاً لأصْحابِهِ"

*"Lexoni Kur'anin sepse ai në Ditën e Kijametit do të vijë shefatxhi (ndërmjetësues) për ata që e kanë lexuar atë".* Ashtu sikurse edhe ka thënë:

" مَنْ قَرَأَ حَرْفاً مِنْ كِتابِ اللهِ فَلَهُ بِهِ حَسَنَةٌ والحَسَنَةُ بِعَشْرِ أمْثالِها"

*"Ai që lexon një shkronjë prej Librit të All-llahut (Kur'anit) ka për të një të mirë, dhe e mira shumëfishohet dhjetëfish (pra për çdo shkronjë nga dhjetë të mira (sevape)".*
Pra, Texhvidi është shkencë me shumë rëndësi, pa mësimin e të cilit është i mangët ai që lexon Kur'an. Dhe mjerisht gjejmë njerëz që lexojnë Kur'an përditë. Ndoshta kanë mësuar përmendësh një numër të madh të sureve të Kur'anit, xhuzeve e ndoshta ka edhe hafiza të cilët e lexojnë Kur'anin, mirëpo nuk janë në gjendje ta shqiptojnë atë sipas rregullave të Texhvidit dhe faktikisht shkaktojnë të meta serioze të mëdha.

Duke pasur parasysh rëndësinë e madhe që ka kjo shkencë,e kërkesat e mëdha të disa fillestarve për një përmbledhje të tillë, dhe duke pasur dëshirë të madhe që të kontribuojmë sado pak me një punim modest, kemi vendosur ta bëjmë një libër të vogël që në të t'i përmbledhim rregullat dhe dispozitat më të nevojshme e leximit të drejtë, **edhe pse këto dispozita natyrisht që janë shumë të mëdha dhe të gjera, mirëpo ne, në dashtë All-llahu subhanehu ve teala, do t'i cekim disa prej tyre të cilat janë më të shpeshta dhe më të nevojshme për ta lexuar Kur'anin e Madhëruar në mënyrë të tillë që të jemi**

**sa më afër origjinalit, ashtu si ka zbritur ai libër i shenjtë dhe si meriton të lexohet.** Do të mundohemi ti spjegojm ato me një metodë të thjeshtë dhe praktike duke mos e zgjatur por edhe duke mos e shkurtuar shumë, në mënyrë të tillë që mos të bëhet tepër i gjër, por as mos të jetë i pakuptuar nga shkurtesa, që ndoshta më shumë do t'iu kishte hyrë në punë fillestarëve,ndërsa për atë që do të zgjerohet më shumë, mund të kthehet në libra tjerë që e shtjellojn këtë shkencë më gjërë. Dhe këtë libër e kemi quajtur:

**TEXHVIDI I PREFERUAR KUR’AN PËR TË LEXUAR**

Pas kësaj hyrjeje të shkurtër shkojmë tek rregullat kryesore të Texhvidit. Së pari fillojmë duke e lutur të madhin All-llah që të na ndihmojë duke na e bërë këtë punë të lehtë për hir të Madhërisë së tij dhe që me këtë t’i shpërblejë prindërit e mi të cilët kanë bërë shumë durim apo sabër për mua.
Amin!





# DISPOZITAT E NUNIT ME SUKUN DHE TË TENVINIT

# أَحْكَامُ النُّونِ السَّاكِنَةِ وَالتَّنْوِينِ

# (نْ ، ـــًــٍــٌـــ)

## NUNI ME SUKUN DHE TENVINI

**النُّونُ السَّاكِنَةُ وَالتَّنْوِينُ ( نْ، ـــًــٍــٌـــ )**

**1)الأَنْبِياءُ، كُنْتُمْ، مِنْ، إِنْ.          2) أَزْوَاجاً، عَزِيزٌ، غَفُورٌ غَاسِقٍ**

Në grupin e parë hasim Nunin me sukun. Ndërsa në grupin e dytë hasim tenvinin.

Nuni me sukun dhe tenvini kanë katër dispozita:

1-Idhhar ( **الإِظْهارُ** )
2-Idgam ( **الإِدْغامُ** )
3-Iklab ( **الإِقْلابُ** )
4-Ihfa ( **الإِخْفاءُ** ) .

## IDHHARI - الإِظْهَارُ
SHPREHJE E QARTË

**Idhhari:** *është rregulli i parë që do të thotë shqiptim (paraqitje, dukje) i Nunit me sukun apo të tenvinëve në mënyrë të qartë pa gunne (tingull hundor), ose thënë më thjeshtë, shqiptimi i tyre në atë mënyrë si shkruhen ose shënohen*. Dhe kjo ndodh kur këto shfaqen para gjashtë shkronjave: **(ه غ ع خ ح أ)**

**الهَمزَةُ, والهاءُ, والعَيْنُ, والحَاءُ, والغَيْنُ, والخَاء**

Hemzja (Elifi), Haun, Ajnun, Haun, Gajnun, Ha. Të bashkuara në fjalët:

**أخي هَاكَ عِلْماً حَازَهُ غَيْرُ خَاسِرِ**

Përmes shembujve kjo do të na sqarohet edhe më shumë:





**1) Së pari shkronjat e Idhharit pas Nunit me sukun:**

**مَنْ أمَنَ،    مَنْ أَعْطَى ، إِنْ أَرَدْتُمْ، مَنْ هَدىَ اللهُ ,**
**مِنْ هَادٍ, فَمَنْ حَاجَّكَ, مِنْ خَيْرٍ ،  مَنْ خَشِيَ ،**
**فَإِن خِفْتُم، مِنْ عَمَلٍ،   مِنْ غَيْرِكُم،  مِنْ غِسْلِين،**

**2) Së dyti shkronjat e Idhharit pas tenvinit:**

**لَطيفٌ خَبيرٌ ،  لِأَيِّ يَوْمٍ أُجِّلَتْ ،  سَلَامٌ هِيَ ،**
**وَجَنّأَتٍ أَلْفَافاً، لِكُلِّ قوْمٍ هاد ، وَ رَبٍّ غَفُورٍ ،**
**أَجْرٌ غَيْرُ مَمْنُون ، نَاراً خالِداً فيها ، واسِعٌ عَلِيمٌ**

Pra, në të gjitha këto raste nuni me sukun dhe tenvinët duhet të shqiptohen ashtu siç janë, në mënyrë të qartë.
**Shkaktari i Idhharit është:** largësia e daljes (mahrexh) së Nunit dhe tenvinëve në krahasim me këto shkronja.
**Kategoritë e Idhharit janë tri:** më e larta është para Hemzes (Elifit) dhe shkronjës Ha (e lehtë), mesatarja është para shkronjës Ajn dhe Ha (e fytit pa grithje) dhe më e ulëta është te shkronja gajn dhe Ha (me grithje te grykës, hundës apo të dhëmbëve me buzët).

## IDGAMI - الإِدْغَامُ
SHKRIRJA
(hyrje tek njëra - tjetra)

**Idgam** në aspektin gjuhësor do të thotë: depërtim e diçkaje apo shkrirje (të shkronjës në shkronjën tjetër).
Ndërsa në aspektin terminologjik do të thotë: shkrirja, futja e nunit me sukun dhe të tenvinëve në shkronjën e cila vjen pas tyre, në mënyrë të tillë që nuni me sukun dhe tenvinët nuk shqiptohen, por shqiptohet shkronja që vjen pas tyre me teshdid. Idgami ndodh para gjashtë shkronjave:(ي و ن م ل ر)
اَلْيَاءُ،اَلرَّاءُ، اَلْمِيمُ، اَللاَّمُ، اَلْوَاوُ،اَلنُّونِ
Raun, lamun, mimun, nunun, vavun, jaun, të përmbledhura në fjalën (يَرْمَلُونَ) .
Por megjithatë, katër shkronja prej tyre i shqipton me gunne (me tingull hundor) dhe quhen Idgam Nakis (shkrirje e mangët), e ato janë:
, النُّون ، وَالْمِيمُ، وَالْوَاوُ، وَالْيَاءُ.
Ndërsa në dy prej tyre shqipton shkronjën që vjen pas tyre të dyfishuar, me teshdid, pa gunne dhe quhet Idgam Kamil (shkrirje e plotë), në:
اللاَّمُ وَالرَّاءُ ( ل، ر) . Shembujt:
مَنْ يَعْمَل (من يَّعْمَل)، وُجُوهٌ يَوْمَئذٍ (وُجُوه يَّوْمَئِذٍ)،
مِنْ وَلَدٍ (مِن وَّلَدٍ ), خَيْرٌ وَأَبْقَى (خَيْر وَّ أَبْقَى) ،
مِنْ مَسَد (مِن مَّسَدٍ)، قَوْلٌ مَعْرُوف (قَوْل مَّعْرُوفٌ)،
مِنْ نَذَير (مِن نَّذِيرٍ)، كُلاًّ نُمِدُّ (كُلاًّ نُّمِدُّ)
Ndërsa shembuj për اللام والراء që shqiptohen pa gunne:
أَنْ لَو، مالاً لُبَدًا ، مِنْ رَبِّهِم، غَفُورٌ رَحِيمٌ





**Vërejtje:** Nëse Nuni me sukun ndodh të jenë në të njëjtën fjalë atëherë nuk ndodh idgami, e këtë në Kur'an e gjejmë në katër fjalë, të cilat janë:
الدُّنْيَا، بُنْيَانٌ ، قِنْوَانٌ ، صِنْوَانٌ

**Shkaktarë të Idgamit janë:** ngjashmëria, afërsia dhe lloji i njëjtë i këtyre shkronjave me Nunin, sukun dhe tenvinët.

## IKLABI الإِقْلاَبُ -
RROTULLIM – SHËNDËRRIM

**Iklab** në aspektin gjuhësor do të thotë: shëndrrim i një gjëje në një gjë tjetër (shëndrrimi i një shqiptimi në një shqiptim tjetër).
Ndërsa në aspektin terminologjik do të thotë:shëndrrim i nuni sukunit dhe tenvinit në shkronjën المِيم Mim,dhe ajo ndodh para shkronjës Ba - الباء ,pastaj atë e shqipton me fshehje الإِخْفَاء, por gjithmonë duke e ruajtur gunnen (tingullin hundor). Dhe nuk ka dallim mes asaj nëse është nuni me shkronjën ''ba'' الباء në një fjalë apo në dy. P.sh.
مِنْ بَعْدِ، أَنْ بُورِكَ
**Pse ka ndodhur kjo:** Iklabi ka ndodhur si shkak i vështirësisë së shqiptimit të gunnes në nun ن dhe tenvin me idhhar dhe si shkak i mbylljes së buzëve për arsye të shkronjës ba ب, si dhe për shkak të vështirësisë së shkrirjes (idgamit) për arsye të ndryshimit të daljes së shkronjave dhe mospërshtatjes, kështu që përcaktohet ihfaja dhe rrotullim i nunit në Mim sepse ky e shoqëron Ba-në në dalje dhe tenvinin në gunne.

## IHFAJA - الإِخْفاءُ
FSHEHJE ( shqiptim jo i qartë)

**<u>Ihfa</u>** në aspektin gjuhësor do të thotë: mbulimi apo fshehja e diçkaje.
Ndërsa në aspektin terminologjik do të thotë: mbulim apo fshehje e shkronjës duke e ruajtur gunnen para shkronjave të ihfas, në mënyrë të tillë që të qëndrojë mes idhharit dhe idgamit.
Për ta sqaruar më shumë këtë themi se:
IDHHARI: është ruajtja e shkronjës duke e shqiptuar atë ashtu si është, si shkruhet, duke e dalluar prej shkronjës e cila e pason, pra, pa e përzier shkronjën e parë me të dytën.
Ndërsa IDGAMI është: humbja apo asimilimi i shkronjës së parë (gjatë) (dhe) shqiptimit të saj dhe përzierja me shkronjën e dytë.
<u>E ndërsa IHFAJA është</u> në një shkallë të mesme mes dy shkallëve dhe në një pozitë mes dy pozitave, pra as nuk e ruajmë shkronjën ashtu si është; as nuk e shkrijmë në të shkronjën tjetër, por e përziejmë një pjesë të nunit në shkronjën e cila e pason dhe e ruan pjesën tjetër në shqiptim, kështu që kur ta shqiptosh nunin me ihfan, e nxjerr atë prej hunde. Pra, ihfaja është e afërt me idgamin në veçanti te shkronja ‘’vav’’ **الواو** dhe “ja” **الياء**, dallimi është se shkalla e përzierjes së nuni sukunit në shkronjën vijuese në idgam, është më e madhe sesa në ihfa, për këtë arsye e gjen teshdidin në idgam dhe nuk e gjen në ihfa.
Shkronjat e ihfasë: shkronjat e ihfasë janë të gjitha ato shkronja të cilat nuk u cekën në tri dispozitat e mëparshme - idhhar, idgam, iklab. Pra janë gjithsej 15 shkronja dhe të cilat janë shkronjat e para të fjalëve vijuese të renditura në formë vjershe:

**صِفْ ذا ثَنا كَمْ جَادَ شَخْصٍ قَدْ سَمَا دُمْ طَيِّباً زِدْ فِي تُقىً ضَعْ ظَالِماً**





Shembuj:

**يَنْصُرْكُم، مَنْ ذاَ الذي، مِنْ ثَمَرَةٍ، مَنْ كانَ، وَأَنْجَيْنا،**
**فَمَنْ شَهِدَ، مِنْ قَبْلُ، ما نَنْسَخْ، عِنْدَهُ، مِنْ طِينٍ مَنْ**
**زَكَّاها، لِيُنْفِقِ، كُنْتُمْ، فانْظُروا،**
**قِسْمَةٌ ضِيزَى، جَنَّاتٍ تَجْرِي، مِنْ كَأْسٍ كَانَ،**
**ظِلاًّ ظَلِيلاً، خالِداً فِيها، فَوْجٌ سَأَلَهُم،**

**Arsyeja e ihfas**: Nuni dhe tenvinët fshihen para këtyre shkronjave sepse ato nuk janë afruar me ato shkronja sikurse me shkronjat e Idgamit, po ashtu nuk janë larguar aq shumë si shkronjat e Idhharit, kështu që marrin një dispozitë mesatare në mes Idhharit dhe Idgamit, e që është Ihfaja.

**Kategoritë e Ihfasë:**
1 - Më e larta është te shkronjat: Ta, Dal dhe Taun (e lehtë).
2 - Më e ulta është te shkronjat: Kaf (e rëndë) dhe Kaf.
3 - Kurse mesatarja është te shkronjat e tjera.

**Dallimi në mes Ihfasë dhe Idgamit**: Idgami ka teshdid, ndërsa Ihfaja nuk ka teshdid, Ihfaja ndodh para shkronjave, kurse Idgami ndodh në shkronja. All-llahu e di më së miri!

# DISPOZITAT E MIMIT ME SUKUN

# أَحْكَامُ الْمِيمُ السَّاكِنَةِ ( مْ )





## DISPOZITAT E MIMIT ME SUKUN
## أَحْكَامُ الْمِيمِ السَّاكِنَةِ (مْ)

Mimi me sukun pavarësisht a është në mes të fjalës apo në fund, i ka tri dispozita:

1- Idgam الإدغَامُ

2- Ihfa الإخْفاء

3- Idhhar الإظْهار , dhe secila prej tyre quhet shefevij شَفَوِيّ

**1-** IDGAMI I MIMIT ME SUKUN - إدْغامُ المِيمِ السَّاكِنَةِ
Ndodh atëherë kur: pas Mimit me sukun vjen e njëjta shkronjë ‘’Mim’’ اَلْمِيمُ me vokal.
P.sh.: أَمْ مَنْ، كَمْ مِن dhe ky idgam gjithmonë shoqërohet me gun-ne أم مَّنْ , كَم مِّنْ .

**2-** IHFAJA E MIMIT ME SUKUN **-** إخْفاءُ الْمِيمِ السَّاكِنَةِ
Ndodh atëherë kur: pas Mimit me sukun vjen shkronja ‘’Ba’’ اَلْبَاءُ me vokal.
P.sh.: إنَّ رَبَّهُمْ بِهِمْ، هُمْ بَارِزُونَ
Arsyeja e Ihfas: bashkimi i tyre (Mimit dhe Ba-së) në dalje dhe ngjashmërisë në disa raste(cilësi).

**3-** IDHHARI I MIMIT ME SUKUN-إظْهَارُ الْمِيمِ السَّاكِنَةِ
Ndodh atëherë kur: pas Mimit me sukun vijnë shkronjat e tjera, p.sh:
**لَهُمْ فيهاَ، إنَّكُم وَما تَعْبُدونَ، تُمْسُونَ، أنْعَمْتَ، مَثَلُهُمْ كَمَثَلِ**

# DISPOZITAT E SHKRONJËS "RA" DHE TE SHKRONJËS "LAM"

# أَحْكَامُ الرَاءِ وَاللاَّمِ





## DISPOZITA E SHKRONJËS RA
## أَحْكامُ الرَّاءِ

Shkronja ra ر gjatë shkrimit vjen ose:

1. E vokalizuar me u-damme ـُ ضَمَّةٌ ose e-fet'ha فَتْحَةٌ ـَ ose me I-kesre ـِ كَسْرَةٌ

2. E pavokalizuar me sakin سُكونٌ ـْ mbas vokalit u-dame ose e-fet'ha ose I-kesra ـَـِـُ

3. Në fillim të fjalës, në mes (të fjalës) ose në fund të fjalës. Shkronja ra ر në të gjitha këto pozita ose gjendje I ka dy dispozita: tefhimin التَفْخِيمُ dhe terkikun التَرْقِيقُ .

Fjala tefhim do të thotë: me trash shkronjën ra ر duke e ngritur gjuhën lart. Ndërsa fjala terkik do të thotë shqiptim I shkronjës ra ر të lehtë, të holluar dhe duke e ulur gjuhën poshtë.

* RAJA الرَّاءُ bëhet tefhim التَّفْخيمُ atëherë kur:

a. ashtë e vokalizuar me u-damme ـُ ,ose e-fet'ha ـَ , pavarësisht a është në fillim të fjalës, në mes, apo në fund të saj. P.sh.:

رُبَما، عُرُباً، يَحْشُرُ رَحيمٌ، خَرَجوا، صَبَرَ.

b. kur është e pavokalizuar pra me sukun ـْ pas fet'hes ـَ ose dames ـُ , pavarësisht nëse është në mes të fjalës apo në fund të saj. P.sh.:

الْقُرآنُ ,الْعَرْشُ، تَنْهَرْ

* RAJA الرَّاءُ bëhet terkik الترقِيقُ atëherë

a. kur është e vokalizuar me-**i**- kesre ـِ, pavarësisht a është në fillim të fjalës, në mes të saj apo në fund, p.sh. رجالٌ، قريبٌ، والفَجْرِ

b. kur është e pavokalizuar pra me sukun -ْ pas kesres -ِ ose shkronjës ''ja'' الياءp.sh;
مُقْتَدِرْ ، الطّيْر

## DISPOZITA E SHKRONJËS LAM
## أحْكامُ اللاَّم

Shkronja "LAM" اللام ka katër dispozita : tefhimin التَّفْخيمُ,terkikin التَّرْقيقُ,idhnari الإظْهارُ dhe Idgamin الإدْغامُ .

* Sa i përket tefhimit التَّفْخِيمُ dhe terkikut التَّرْقِيقُ themi se: Esenca në ل lam është terkiku, pra e butë, e lehtë, se edhe vetë është shkronjë e lehtë dhe nuk bëhet tefhim vetëm atëherë kur të vijë në emrin e All-llahut xh.sh ( الله )dhe e kemi në dy raste:

a) kur të vijë pas fet'hës -َ p.sh: قالَ اللهُ

b) kur të vijë pas damës -ُ p.sh: يَقُولُ اللهُ

E nëse qëndron para këtij lami, (këtij përdorimi) kesre -ِ atëherë gjithsesi bëhet terkik (e butë) pavarësisht a është kesrja e ngjitur me të apo e ndarë, p.sh: لِلهِ , بِسْمِ اللهِ.

*Ndërsa Idh'hari الإظْهارُ dhe Idgami الإدْغامُ përdoren ose vjen parasysh kur ( ال ) hyn në të gjitha fjalët e tjera jashtë emrit të All-llahut (الله), për këtë themi se:

**IDHHARI** الإظْهَارُ i Lamit اللام ndodh atëherë kur:- ال vjen pas saj një prej katërmbëdhjetë shkronjave





اِبْغِ حَجَّكَ وَخَفْ عَقِيمَه në këtë rast shkronjën - ل - e shqipton ashtu siç është por me sukun -ْ p.sh.: اَلْقَمَرُ، اَلْعَلِيمُ، الْخَبيرُ، اَلْعَرْشُ،اَلإيمانُ، اَلْقَوْلُ etj.

Ky Lam quhet Lamu Kamerijje اللاَّمُ الْقَمَرِيَّةُ dhe shenja e këtij Lami për tu kuptuar më lehtë është: shkronja e cila pason nuk merr teshdid.

**IDGAMI** الإدْغامُ , në Lam اللام ndodh atëherë kur: -ال - vjen pas saj një prej shkronjave të tjera, jashtë atyre katërmbëdhjetë të përmendura, me këtë rast nuk e shqipton Lamin por e bën idgam në shkronjën që pason dhe quhet "Lami Shemsie" اللامُ الشّمسِيَةُ dhe shenja e tij është: shkronja e cila pason vjen me teshdid, p.sh:

الشَّمْسُ، النَّاسُ، الرَّحْمانُ، الرَّحيمُ، الطّامَّةُ etj.

# ZGJATJET
# EL-MUDUD

# المُدُودُ





## ZGJATJA – EL-MEDDU
## المَدُّ

EL-MEDDU në aspektin gjuhësor do të thotë: zgjatje. Ndërsa në aspektin terminologjik do të thotë: zgjatja e zërit me shkronjën e medit.

Meddi apo zgjatja ndodh vetëm në tri shkronja Elif الألِفُ , me kusht që para saj të shfaqet vokali "e"ـَـ; vavi الواوُ , me kusht që para saj të shfaqet vokali "u" damme ـُـ; dhe shkronja Ja الياء, me kusht që para saj të shfaqet vokali "i" -kesren ـِ .
Apo thënë ndryshe, shkronjat e medit janë tri: Elifi, Vavi dhe Jaun, me kusht që të jenë të pavokalizuara.
Zgjatja e zërit tek këta meda (zgjatje) është sa dy vokale, gjë e cila numërohet me gishta dhe ky med quhet "Meddun tabiij – zgjatim natyror" المدُّ الطّبيعيّ
Si p.sh:يَقولُ، قِيلَ، قالَ kur ta shqiptosh e zgjat vokalin "u" para shkronjës Vav të pavokalizuar, e zgjatë vokalin "i" para shkronjës Ja të pavokalizuar dhe e zgjat vokalin "e" para shkronjës Elif të pavokalizuar.
*Thamë se zgjatja e natyrshme (meddun tabiij) bëhet sa dy shkronja, por kjo është e tillë nëse nuk vjen pas shkronjës së zgjatur ndonjë arsye tjetër e cila na obligon të dalim prej zgjatimit natyror në atë jonatyror.
Për atë themi se: Nëse vjen pas shkronjës së zgjatur Hemzja الـهَمْزَةُ -ء,ose sukuni السّكونُ ـْ , atëherë del prej meddit tabiij (natyror), që është bazë, në atë "ferij" (sekondar) المَدُّ الفَرْعِيُّ , dhe ky medd është disa lloje sipas pozitës së Hemzës dhe Sukunit:

## HEMZJA
## ء - الهَمْزَةُ

Hemzja vjen pas harfi meddit (shkronjës së zgjatur ) në të njëjtën fjalë, ose në fjalën tjetër, dhe secila prej tyre ka dispozitë të veçantë :

## EL-MEDD EL-MUTTESIL
## المَدُّ المُتَّصِلُ

Nëse Hemzja është e ngjitur me harfi meddin në të njëjtën fjalë, atëherë quhet el-medd el-muttesil المدُّ المُتَّصِلُ (zgjatimi i ngjitur), pra hemzja e ngjitur me harfi meddin në të njëjtën fjalë p.sh:

السُّوءُ، جِيءَ، جآءَ

Ky medd është obligativ të zgjatet prej katër toneve deri në pesë dhe nuk lejohet të jetë më i shkurtër.

Vërejtje: nëse shfaqen dy apo më tepër këso zgjatime në të njëjtin ajet, duhet të zgjaten në mënyrë të barabartë, e jo një të zgjatet më tepër e tjetri më pak.

## EL-MEDDI EL-MUNFESIL
## المدُّ المُنْفَصِلُ

Nëse Hemzja vjen pas harfi meddit, por nuk është e ngjitur me të në të njëjtën fjalë por është në fjalën tjetër, pra e ndarë, atëherë ky med quhet el-medd el-munfesil المَدُّ المُنْفَصِلُ (zgjatimi i ndarë), pra jo i bashkuar në të njëjtën fjalë, si p.sh:

, اُدْعوني أَسْتَجِبْ لَكُم، قوا أَنْفُسَكُم، إنّا أَوْحَيْنا

Zgjatja e tij bëhet katër deri në pesë tone, por lejohet të zgjatet vetëm dy tone, sepse ky zgjatim është i lejuar e nuk është obligativ.





Vërejtje: nëse shfaqen dy apo më tepër këso zgjatime në të njëjtin ajet, atëherë ata duhet të zgjaten në mënyrë të barabartë, e jo një më shumë e tjetri më pak.

## SUKUNI
## السُّكونُ

Sukuni kur vjen pas harfi meddit, atëherë prej meddit tabiij kalon në el-medd el-lazim (zgjatim i detyruar) المدُّ اللاَزمُ.

## El-MEDDI EL-LAZIM
## المَدُّ اللاَزمُ

El-Medd el-lazim do të thotë: zgjatim i ngjitur apo i obliguar. Është fjala kur sukuni është pjesë e asaj fjale në çdo gjendje. Sepse kemi sukun i cili vjen vetëm kur të ndalemi e që do të flasim për të pak më vonë.

**El-Medd el-lazim** është katër lloje:
1- El-Medd el-lazim el-kelimij el-muthekkal
المَدُّ اللازمُ الكَلِمِيُّ المُثَقَّلُ (zgjatim i obliguar në fjalë, pra i rëndë) e që ndodh: kur pas harfi meddit (shkronjës së zgjatur) vjen sukuni i shoqëruar me teshdid në fjalë, si p.sh:

أَتُحَاجُّونّي تَاْمُرُونّي ،الطّامَّةُ، الضّالّين

Quhet kelimij- në fjalë: sepse ai ndodh në fjalë e jo në shkronja. Quhet muthekal - i rëndë - sepse është rëndë për ta shqiptuar për shkak që sukuni është me teshdid.
Shtrohet pyetja se ku është sukuni në (الضَالِّين والطَّامَّة), përgjigjja është se: shkronja me teshdid gjithmonë është e përbërë prej dy shkronjave, e që e para gjithmonë është me sukun, ndërsa e dyta e vokalizuar, p.sh. shkronja ل në fjalën الضَّآلّين është me teshdid, e që është e përbërë prej dy lamave ,

lami i parë është me sukun, ndërsa lami i dytë është me kesre الضَّالْلِين .

E njëjta gjë është edhe te shkronja Mim م në الطامَّة , Mimi i parë është me sukun ndërsa i dyti me fet'ha الطَّامْمَة , e kështu me radhë.

2 – El-Medd el-lazim el-kelimij el-muhaffef

المدُّ اللازم الكَلِمِيُّ المُخَفَّفُ (zgjatimi i obliguar në fjalë, i lehtë) e që ndodh: kur pas harfi meddit (shkronjës së zgjatur) vjen sukuni, por jo i shoqëruar me teshdid, në fjalë. E që nuk është shfaqur në Kur'an vetëm në fjalën ءآلْآنَ në dy vende në suren Junus:

ءآلْآنَ وَقَدْ عَصَيْتَ قَبْلُ وَكنتَ مِنَ المُفْسِدينَ.

ءآلْآنَ وقدْ كُنْتُم به تَسْتَعْجِلونَ

Quhet kelimij- në fjalë: sepse ai ndodh në fjalë e jo në shkronjë.
Quhet muhafef- i lehtë: sepse është lehtë për t'u shqiptuar sepse nuk ka as teshdid e as gune.

3 - El-Medd el-lazim el-harfij el-muthekkal

المدُّ اللازمُ الحرفيُّ المُثقَّلُ (zgjatimi i obliguar në shkronjë, i rëndë) e që ndodh: kur pas harfi medit vjen sukuni i shoqëruar me teshdid në shkronjë e jo në fjalë.
Dhe këtë e hasim në el-huruf el-mukattaa
الحروفُ المُقطَّعَةُ në shkronja të ndërprera që shfaqen në fillim të disa sureve p.sh. ألم,ألر. Në shembullin e parë gjatë shqiptimit të Lam-it i cili përfundon me shkronjën Mim, ky Mim shkrihet në Mim-in vijues,pra Elif Laaaaaam-Miiiiiim أَلِفْ لاَمْ مِيمْ. Gjithashtu në shembullin e dytë Elif laaaaaam Ra أَلِفْ لاَمْ رَا
Quhet harfij-në shkronjë: sepse ai ndodh në shkronjë e jo në fjalë.





Quhet muthekal i rëndë: sepse është i rëndë për ta shqiptuar për shkak se sukuni është me teshdid.

4- El-Medd el-lazim el-harfij el-muhaffef

المَدُّ اللاَّزِمُ الْحَرْفِيُّ المُخَفَّف (zgjatimi i obliguar në shkronjë, i lehtë) e që ndodh: kur pas harfi meddit (shkronjës së zgjatur) vjen sukuni, por jo i shoqëruar me teshdid, në shkronjë e jo në fjalë. p.sh.

حم، يس، ق، ن

Shqiptimi i këtyre shembujve bëhet kështu: Ha Miiiiiim, Ja Siiiiiin, Kaaaaaaf, Nuuuuuun.
Quhet harfij - në shkronjë: sepse ai ndodh në shkronjë e jo në fjalë.
Quhet muhaffef: sepse është lehtë për tu shqiptuar sepse nuk ka teshdid.
*Pas kësaj themi se: el-medd el-lazim qenka në fjalë ose në shkronjë dhe secila prej tyre ose është e lehtë ose e rëndë. Dhe dispozita e el-medd el-lazim me katër llojet e tij është obligativ dhe zgjatja e tyre bëhet gjashtë tone.

El-MEDUL-ARID LIS-SUKUN

المدُّ العَارِضُ

(zgjatimi gjatë shfaqjes së sukunit rastësor)

E cekëm më lart se: nëse sukuni i cili shfaqet pas harfi meddit, është i qëndrueshëm, pjesë e asaj fjale dhe quhet el-medd el-lazim , por nganjëherë sukuni paraqitet pas harfi meddit vetëm kur të ndalemi, pra nuk është pjesë e fjalës p.sh. الرَّحِيمُ këtu e gjejmë se pas harfi meddit ka ardhur shkronja M مُ me damme (u) por kur të ndalemi, ndalemi me sukun, e në këtë rast e shqiptojmë الرَّحِيمْ , pra ka ardhur sukuni rastësor pas harfi meddit, por nuk është pjesë e fjalës, mirëpo ne kur të ndalemi, ndalemi me sukun, ndërsa kur vazhdojmë, e lexojmë me vokal dhe ky sukun në të cilën ndalemi quhet ''el-meddul-arid lis-sukun''.

Shembuj të tjerë: العَالَمِينْ، يَوْمُ الدِّينْ

Dispozita e tij është: të zgjatet dy, katër deri në gjashtë tone dhe është i lejuar e jo i obliguar.

MEDDUL-LIN

مَدُّ اللِّين

ZGJATIMI I BUTË

Është ai zgjatim kur shkronja e parafundit e fjalës është Vav (و) apo Ja (ى ) dhe janë me sukun. Me rastin e ndaljes në këto fjalë ndodh meddul-lin, i cili është zgjatim i lejuar e jo obligativ dhe mund të zgjatet prej dy deri në gjashtë tone, si p.sh:

الصَّيْف، رَيْب، قُرَيْش ،أتَيْت ،رَمَيْت، بَيْت، خَوْف





EL BEDEL

البَدَلُ

ZËVENDSIMI

P.sh. ءَآدَمُ ، أُوتُوا ، إِيمَاناً

Quhet zëvendësim sepse shkronja e medit - zgjatjes vjen në vend të hemzes me sukun e cila është shëndrruar në elif ose vav ose ja

أَلِفاً أَوْ وَاواً أَوْ يَاءً në fjalët e lartpërmendura, sepse rrënja e tyre është:

أَأْدَمُ ، أُؤْتُوا ، إِئْمَاناً pra janë dy hamze, njëra me vokal ndërsa tjetra me sukun, ajo që është me vokal mbetet ndërsa ajo që është me sukun zhduket duke u shëndrruar në njërën prej tri shkronjave të medit sipas vokalit që ka hemzja e parë.

Dispozita e këtij medi është: të zgjatet dy tone.

# HA-ULKINAJE, HEMZETUL-VASLI HEMZETUL-KAT,I

# هَاءُ الكِنَايَةِ وهَمْزَةُ الوَصْلِ وهَمْزَةُ القطْع





## HA –ULKINAJE
## هَاءُ الكِنايَة

Është fjala për shkronjën (ha) هـ e cila i dedikohet përemrit vetor, veta e tretë, numri njëjës (ai).

-Kjo ha هـ i ka katër pozita apo gjendje:
1- Të vijë ose të rrijë mes dy shkronjave të vokalizuara p.sh: إِنْ كُنْتُمْ مِنْ قَبْلِهِ لَمِنَ الضَّالِّينَ، قَالَ لَهُ صاحِبُهُ وَهُوَ.. .

Në këtë rast nëse është e vokalizuar me dame "u" ـُ e lidh me vav و.

E nëse është me kesre "i" ـِ e lidhë me ja ي , dhe në të dy rastet e zgjat sa dy shkronja përpos në tri fjalë:

a) أَرْجِهْ Në suren El-A'raf të cilën e lexon me sukun.

b) فَأَلْقِهْ Në suren En-Neml të cilën e lexon me sukun gjithashtu .

c) يَرْضَهُ لَكُمْ Në suren Zummer e lexon pa med, pa zgjatje.

2 -Të vijë ose të jetë mes dy sukunave, p.sh
إِلَيْهِ المَصِيرُ، تَذْرُوهُ الرِّيَاحُ në këtë rast nuk zgjatet fare.

3 - Të vijë ose të ndodhet pas vokalit e para sukunit, p.sh: لَهُ الْمُلْكُ , إِلَيْهِ الْمَصيرُ e në këtë rast nuk zgjatet fare.

4 - Të vijë pas sukunit dhe para vokalit p.sh.
فِيهِ هُدىً e në këtë rast gjithashtu nuk zgjatet fare. Përveç një rasti në Kur'an në suren El-Furkan në ajetin 69 ku zanorja e fjalës "fihii" duhet të zgjatet sa dy tone: وَيَخْلُدْ فِيهِ مُهَانا

HEMZETUL-VASLI
هَمْزَةُ الْوَصْلِ
(hemzeja e ngjitur)

Hemzet e ardhura në Kur'an jan dy lloje: hemzetul-vasli (hemzeja e ngjitur) dhe hemzetul-kat'i ( hemzeja e ndarë).
Në esencë kjo temë i përket gramatikës në hollësi, por ne na intereson ajo çka na duhet për leximin e Kur'anit me vokal: Nëse e hasim në fillim të fjalës së Kuranit me vokal, e lexojmë fjalën duke filluar me atë vokal p.sh. ضَرَبَ dhe kjo është e qartë.
Por, nëse fillimi i fjalës është me sukun dhe dëshiron të fillosh prej aty, atëherë duhet ta sjellësh një hemze (ء ) të cilën e vokalizon e pastaj e fillon me të, sepse në gjuhën arabe nuk fillohet me sukun. P.sh. اِهْدِنَا kjo hemze nuk është pjesë e fjalës, por përderisa fjala هْدِنَا fillon me sukun, atëherë detyrimisht duhet ta shtojmë një hemze اِ në mënyrë që të mund t'i lexojmë ato duke filluar me vokal, e kjo hemze quhet hemzetul-vasli, që do të thotë hemzeja lidhëse, e cila kur ta lidhësh me fjalën që ka para, bie, nuk lexohet fare,p.sh
قَالُوا ابْنُوا لَهُبُنْيَاناً nëse e lexojmë krejt fjalinë atëherë hemzetul-vaslin nuk e lexojmë fare.
Por nëse e fillojmë me fjalën ابْنُوا لَهُ duhet ta lexojmë patjetër.
Është me rëndësi të veçantë ta kuptojmë se kur kjo hemze lexohet me "i" dhe kur me "u". Pikërisht për këtë arsye themi se: kjo varet prej shkronjës së tretë të foljes në kohën e tashme فِعْلُ الْمُضَارِعُ pra:





1-Nëse shkronja e tretë e foljes në kohën e tashme është me kesre apo me fet'ha, atëherë hemzetul-vaslin e lexon me "i" ـِ kesre, p.sh:
اِرْجِعْ، اِرْكَبْ، اِهْدِنَا

2 – Në këtë grup hyjnë edhe folje të tilla si p.sh: اِسْتَطَاعُوا،اِسْطَاعُوا،اِنْشَقَّتْ،اِثَّاقَلْتُم،اِدَّارَكُوا، اِطَّيَرْنَا etj.
Sepse pas një vështrimi e gjen se shkronja e tretë e këtyre foljeve në kohën e tashme është me kesre apo me fet'ha.

3 - Nëse shkronja e tretë e kohës së tashme është me damme "u" ـُ , atëherë hamzetul-vaslin e lexon me damme "u" ـُ p.sh:
أُسْتُضْعِفُوا، أُضْطُرَّ، أُوْتُمِنَ، أُجْتُثَّتْ،أُسْتُهْزِئَ، أُتْلُ ،أُقْتُلُوا

4- Kur vjen me emra fillon me kesre "i" ـِ e që ka ardhur në shtatë emra, e ata janë:
(اِبْنٌ) p.shاِبْنُ مَرْيَمَ.(اِبْنَةٌ )p.sh اِبْنَتَ عِمْرَانَ.
(اِمْرِئٌ )p.sh اِمْرِئٍ مِنْهُمْ.(اِمْرَأَةٌ) p.sh اِمْرَأَتَ نُوحٍ .
(اِثْنَيْنِ) p.sh: وَلاَ تَتَّخِذُوا إِلَهَيْنِ اِثْنَيْنِ .
( اِثْنَتَيْنِ ) p.sh: كَانَتَا اِثْنَتَيْنِ .
( اِسْمٌ ) p.sh: اِسْمُ رَبِّكَ

5 - Kur vjen në paskajore ( masdar) fillon me kesre ـِ "i" p.sh. إِخْرَاجٌ، اِنْطِلاَقٌ، اِسْتِغْفَارٌ, etj.

6 - Kur vjen para "Lamut-tarifit" (Lami i shquarsisë) أَلْ - اللاَمُ التَّعْرِيفُ fillon gjithherë me fet'ha ـَ e, p.shاَلْحَمْدُ لِلهِ،اَلْعَالَمِينُ،اَلرَّحْمَانُ،اَلرَّحِيمُ

7-Kur vjen hemzetul-istifhami هَمْزَةُ الْاِسْتِفْهَامُ hemzeja pyetëse së bashku me hemzetul-vaslin, atëherë fshihet hemzetul-vasli dhe e lexon me fet'ha - hemzetu istifhamin, e që ka ardhur në shtatë vende në Kur'an قُلْ أَتَّخَذْتُمْ عِنْدَ اللهِ عَهْداً (El-Bekare),أَطَّلَعَ الْغَيْبَ(Merjem),أَفْتَرَى على اللهِ كَذِباً (Sebe'),أَصْطَفَى الْبَنَاتِ(Saffat),أَتَّخَذْتُم سُخْرِيّاً(Sad), أَسْتَكْبَرْتَ أَمْ كُنْتَ مِنَ الْعَالِينَ (Sad), أَسْتَغْفَرْتَ لَهُمْ أَمْ لَمْ تَسْتَغْفِرْ لَهُمْ (Munafikun). Sepse rrënja e këtyre fjalëve është أَئِتَّخَذْتُمْ،أَئِطَّلَعَ، أَئِفْتَرى، أَئِصْطفى، أَئِتَّخَذْتُمْ،أَئِسْتَكْبَرْتُمْ أَئِسْتَغْفَرْتَ

8- Kur të bashkohet hemzetu istifhami me hemzetul-vaslin në një fjalë dhe vjen pas hemzetul-vaslit, Lami اللام , atëherë mbetet hemzetul-vasli nuk fshihet, por nuk lexohet dhe shëndrrohet në -آ - elif me medd, e kjo ka ardhur në gjashtë vende në Kur'an:

ءَآلذَّكَرَيْنِ në dy vende në suren El-En'am. ءَآلْآنَ në dy vende në suren Junus. ءَآللهُ أَذِنَ لَكُمْ në suren Junus. ءَآللهُ خَيْرٌ أَمَّا يُشْرِكُونَ në suren En-Neml.

### HEMZETUL- KAT'I
### هَمْزَةُ الْقطْعِ
(hemzeja e ndarë)

Përballë hemzetul-vaslit e kemi hemzetul-kat'in (hemzeja e ndarë), quhet e ndarë sepse i ndan shkronjat mes vete, përderisa hemzetul-vasli i lidh mes vete. Kjo hemze gjithmonë shkruhet dhe lexohet, pamvarsisht a e lidh me fjalën që e ka para, apo fillon me të. Pra kjo hemze është pjesë e fjalës,duhet të lexohet patjetër.





Mundë të vie në **fillim të fjalës**, pamvarsishtë a është me fetha ـَـ psh (أَعْطَيناكَ ), ose me kesre ـِـ (إِنّا ), ose me dame ـُـ (أُوتوا ). Ndërsa me sukun ـْـ nuk vie fare sepse fjala në arabishte siç kuptuam më herët nuk fillon me sukun.

Siç vie në **mes të fjalës**, pamvarsishtë a është me fetha ـَـ (قُرْءَانٌ) , apo me kesre ـِـ ( سُئِلَتْ) , apo me dame ـُـ (الْمَوْءُودَةُ ), apo me sukun ـْـ (وبِئْر).

Siç vie në **fundë të fjalës**, pamvarsishtë a është me fetha ـَـ (جاءَ), apo me kesre ـِـ (قُروءٍ ), apo me dame ـُـ (يَسْتَهْزِئُ ), apo me sukun ـْـ (نَشَأْ ).

Siç e pamë kjo hemze vie në emra, folje dhe shkronja.

### DISA VEÇORI TE SHKRONJAVE
### بَعْضُ صِفَاتِ الْحُرُوفِ

Çdo shkronjë ka cilësi apo veçori me të cilat dallohet nga shkronjat e tjera. Dhe prej cilësive më të rëndësishme janë:

### E FORTË DHE E BUTË
### الشِّدَّةُ والرَّخاوَةُ

E fortë do të thotë: ta ndalësh zërin në tu gjat shqiptimit, p.sh. kur të thuash:(أَجْ ), (أَدْ ), (أَقْ), (أَطْ), (أَبْ), (أَكْ),(أَتْ ), dhe këto shkronja janë të forta, të përmbledhura në fjalën : (أَجِدْ قَطْ بَكَتْ). Ndërsa shkronjat e tjera janë të buta, që do të thotë nuk e ndal zërin në tu gjat shqiptimit por, vazhdon zëri edhe më tej. P.sh.( أَسْ) ( أَلْ), (أَمْ), ( أَثْ), dhe kështu me radhë edhe shkronjat e tjera.

## TRASHJA DHE HOLLËSIMI
## الاِسْتِعْلاَءُ والاِسْتِفَالُ

Trashja do të thotë: ta trashësh shkronjën kur ta shqiptosh p.sh. (أَخْ), (أَصْ), (أَضْ), (أَغْ), (أَطْ), gjatë shqiptimit të këtyre shkronjave obligohesh që ta trashësh zërin duke e ngritur gjuhën lart.
Shkronjat e trasha janë të përmbledhura në fjalën (خُصَّ ضَغْطٍ قِظْ).
Ndërsa kur të thuash: (أَكْ), (أَحْ), ( أَدْ), ( أَسْ), ( أَلْ), dhe shkronja të tjera. Obligohesh që ta hollosh dhe zbutur zërin duke e ulur gjuhën poshtë.

## PËRSËRITJA
## التَّكْرَارُ

Përsëritja është lëvizja e majës së gjuhës, dhe kjo ndodh vetëm në shkronjën -ra- (الراء- ر) , por nuk përsëritet më shumë se një herë,psh ( أَرْ) dhe me këtë përsëritje shfaqet dallimi mes -ras- الراء- dhe shkronjave të tjera .

## FISHËLLIMA
## الصَّفِيرُ

Nëse thua: ( أَصْ), ( أَسْ), ( أَزْ) do ta dëgjosh një zë shtojcë prej sadit, sinit, dhe zaj, zë i cili i përngjan fishkëllimës. Dhe kjo është vetëm për këto tri shkronja.





## KALKALEJA
## القَلْقَلَةُ

Fjala "kalkale" në etimologji (gjuhësisht) do të thotë: lëvizje, lëkundje apo jostabilitet.
Kurse në këtë rast ose në terminologji do të thotë: lëkundje apo shqiptim i theksuar ose i thekshëm i shkronjave derisa të dëgjohet një ton i fortë.Shkronjat e kalkales janë pesë të përmbledhura në fjalën(قُطْبُ جَدٍّ ),si p.sh:

حَقٌّ ، لَمْ يَلِدْ ، قِسْطٌ ، تَبَّ ، الحَجُّ

Në të gjitha këto vende dhe të ngjashme, shkronjat e kalkales duhet të jenë shumë të theksueshme kur ato janë me sukun apo kur të ndalemi në to, ku me këtë rast fitojnë sukunin. Dhe mund të thuhet se atyre u shtohet një "ë" e theksueshme.
Kalkaleja ndodh edhe nëse shkronja e kalkales me sukun është në mes të fjalës p.sh: فَاقْتُلُوهُمْ .
Kategoritë e Kalkales: më e larta është te shkronja e kalkales me teshdid në të cilën ndalemi, psh (الْحَقّْ ), më pas vjen shkronja me sukun në të cilën ndalemi, psh (خَلاَقْ ), si dhe më pas në shkronjën me sukun në të cilën nuk ndalemi, (خَلَقْنا ) .

## MIMI DHE NUNI ME TESHDID
## المِيمُ والنُّونُ الْمُشَدَّدَتَيْنِ

Nuni dhe Mimi kur të vijnë me teshdid, dispozita e tyre është të shqiptohet me gunne dhe atë sa për dy shkronja:P.sh.:

جَهَنَّمَ،لَمَّا،الجَنَّةُ، النَّاسُ، ثُمَّ، إِنَّ، مُحَمَّدٌ رَسولُ الله

dhe mund të vijnë në mes të fjalisë dhe në fund.

# TË NDALURIT GJATË LEXIMIT TË KURANIT DHE SHENJAT E NDALJES

# اَلْوَقفُ وَعَلاَمَاتُهُ





## EL-VAKF
## الوَقفُ
## TË NDALURIT GJATË LEXIMIT TË KUR’ANIT

Vakfi është ndalje gjatë leximit të Kur’anit zakonisht për të marrë frymë.

- Synet është që të ndalesh në fund të çdo ajeti, të marrësh frymë e pastaj të vazhdosh ajetin tjetër, kështu ka vepruar Pejgamberi alejhis-selam. Ai ka lexuar ajetin, p.sh. ka lexuar

**الحمدُ للهِ رب العلمين** e pastaj është ndalur,

**الرحمن الرحيم** ka ndaluar përsëri **مالك يوم الدين**, por nuk prish punë edhe lidhësh ma shumë se një ajet me një frymarrje. Dhe kjo sështë problem, por ndodhë që ajeti të jetë i gjatë, atëherë nuk ke mundësi për ta lexuar ajetin deri në fund me një frymëmarrje pa u ndalur fare, për atë shkak duhet patjetër të ndalesh në mes të ajeteve dhe atëherë duhet të kemi disa pika parasysh:

1-Të jetë kuptimi i plotë në fjalën në të cilën je ndalur, p.sh:

**هَوَ الحَيُّ لآ إِلهَ إِلاَّ هُوَ فَادْعُوهُ مُخْلِصِينَ لَهُ الدِّين. الحمدُ للهِ ربِّ العَالمين**

Nëse ndalesh në këtë rast në fjalën **لَهُ الدين** atëherë është lexim i rregullt, sepse kuptimi është i plotë dhe ajo që pason pas saj nuk lidhet me të por, është fillim i një domethënie tjetër.

2 - Nëse ndalesh në ndonjë fjalë dhe kuptimi i asaj që pason është i lidhur me kuptimin e fjalisë para ndaljes, atëherë, nuk fillon prej ku je ndalur por, kthehesh mbrapa në një apo dy fjalë apo aq sa ka nevojë për ta plotësuar kuptimin p.sh.

**الحمد لله** është fjali e plotë, por nuk është mirë të fillosh me fjalinë që pason **رَبَّ العالمين**. Dhe kjo për arsye se kjo fjali është e lidhur ngushtë me fjalinë e parë dhe në këtë rast e lidh ngushtë me fjalinë e parë ashtu siç e lidh edhe në fjalinë e dytë me të parën,pra thua**الحمد لله رب العالمين**

## SHENJAT E NDALJES –VAKFIT
## عَلاَمَاتُ الوَقف

Në çdo Mus'haf gjen shenja të ndryshme mbi shkronja të cilat kanë të bëjnë me ndaljen se ku bën të ndalesh dhe ku nuk bën, ku është më mirë, etj.
Dhe e gjitha kjo në mënyrë që t'i lehtësohet lexuesit, leximi i drejt i Kur'anit.
Në Mus'hafin që është botuar në Medine dhe që është më i përhapuri sot, i gjejmë disa shenja që kanë domethënien e vet:

1- **م** : Ndalesë e domosdoshme: në këtë shenjë duhet të ndalemi që të arrihet kuptimi i ajetit, sepse nëse nuk ndalemi, mund të humbë qëllimi i ajetit **إِنَّمَا يَسْتَجِيبُ الَّذِينَ يَسْمَعُونَ م وَالمَوْتَى يَبْعَثُهُمُ اللهُ.**

2- **لا:** Mos u ndal: te kjo shenjë nuk duhet të ndalemi përveçse nëse e humbim frymën, sepse kuptimi e fjalisë s'është plotësuar ende. Por nëse ndalemi,duhet filluar në dy-tri fjalë më herët p.sh

**فَوَيْلٌ لِلْمُصَلِّينَ لا الذِينَ هُمْ عَنْ صَلاَتِهِمْ سَاهُونَ**

3- **ج :** Vazhdimi i leximit apo të ndalurit te kjo shenjë janë të barabartë p.sh:

**نَحْنُ نَقُصُّ عَلَيْكَ نَبَأَهُمْ بالحَقِّ ج إِنَّهُمْ فِتْيَةٌ آمَنُوابرَبِّهِمْ**





4- **قلى** : Vazhdimi i leximit është i lejuar, por të ndalurit është më i preferuar, p.sh:

**قُل رَّبِّي أَعْلَمُ بِعِدَّتِهِمْ مَا يَعْلَمُهُمْ إِلاَّ قَلِيلٌ قلى فَلاَ تُمَارِ فِيهِمْ**

5- **صلي** : Ndalimi është i lejuar, por vazhdimi është më i preferuar, p.sh:

**وَإِنْ يَمْسَسْكَ اللهُ بِضُرٍّ فَلاَ كَاشِفَ لَهُ إِلاَّ هُوَ صلى**
**وَإِنْ يَمْسَسْكَ بِخَيْرٍ فَهُوَ على كُلِّ شَيْئٍ قَدِيرٌ**

6- ∴ • ∴ Nëse ndalemi te tri pikat e para, nuk duhet të ndalemi te tri pikat e ardhshme, e nëse nuk ndalemi te tri pikat e para, duhet të ndalemi te tri pikat e dyta,p.sh:

**ذلكَ الكِتابُ لا رَيْبَ ∴ فِيهِ ∴ هُدىً لِلْمُتَّقِنَ**

## SEKTEJA
## السَّكْتَةُ

Fjala **"Sekte"** gjuhësisht do të thotë: ndërprerje, ndalje, heshtje.
Kurse në terminologji do të thotë: ndërprerje e leximit të Kur'anit, por jo edhe të frymëmarrjes, për një moment të shkurtër dhe pastaj vazhdohet leximi.
Është transmetuar nga Hafsi prej Asimit sekteja në këto vende në Kur'an:
1- Në suren El-Kehf : 1, në fjalën "ivexha", po qe se lidhemi me ajetin vijues:

**وَلَمْ يَجْعَلْ لَهُ عِوَجًا * قَيِّمًا لِيُنْذِرَ**

2- Në suren Jasin : 52, në fjalën "merkadina" në mes të ajetit:

قالُوا يَا وَيْلَنَا مَنْ بَعَثَنَا مِنْ مَرْقَدِنَا* هذا مَا وَعَدَ الرَحْمنُ وَصَدَقَ المُرْسَلُونَ

3- Në suren El-Kijame : 27, në fjalën "men rak":

وَقِيلَ مَنْ * رَاقٍ

4- Në suren El-Mutaffifun : 14, në fjalën "bel rane":

كَلاَّ بَلْ * رَانَ عَلَىَ قُلوُبِهِمْ مَا كَانُوا يَكْسِبُونَ

5- Kurse në suren El-Hakka: 28, në fjalën "malijeh * heleke", sipas tij mund të lexohet në dy mënyra:

ما أَغْنَىَ عَنِّي مالِيَهْ س هَلَكَ عنِّي سُلْطانِيَهْ

a) fjala "malijeh" të shqiptohet me Idhhar (ashtu si është) dhe me sekte. Dhe kjo është më e preferuar.
b) shkronja e fundit e fjalës "malijeh" e që është shkronja "h" të shkrihet (Idgam) në fjalën "heleke" po qe se i lidhim të dy ajetet.

Shenja e Sektes në Kur'an: shenja e sektes në Kur'anin që është me rregullat e Texhvidit (botimi i Medinës) është një Sin i vogël në vendin e sektes (س) kurse në ata që nuk kanë rregullat e texhvidit mund të kenë poshtë të shkruar me të vogla fjalën "sekte". Sekteja ndodh: sepse nëse vazhdohet leximi pa sekte, mund të prishë kuptimin, kurse sekteja e shkurtër e largon këtë rrezik.





## NJOHURI TË PËRGJITHSHME RRETH KURANIT

Kur'ani i Madhëruar ka zbritur në natën e Kadrit gjatë muajit të Ramazanit dhe këtë na e tregon (siç na tregon) Allahu xh.sh në Kur'an ku thotë : (شَهْرُ رَمَضَانَ الَّذِي أُنْزِلَ فِيهِ الْقُرْآنُ)

"Muaji I Ramazanit është ai që në të zbriti Kurani". Dhe ajeti Kur'anor:

"إِنَّا أَنْزَلْنَاهُ فِي لَيْلَةِ الْقَدْرِ Ne e kemi zbritur atë në natën e kadrit" E kjo do të thotë se Kur'ani ka zbritur njëherë komplet në Bejtul-Izze بَيْتُ الْعِزَّةِ në qiellin e dynjasë pastaj I ka zbritur Pejgamberit tonë alejhi selam pak nga pak.

Së pari ajo çka i ka zbritur Pejgamberit alejhis-selam është اِقْرَأْ بِاسْمِ رَبِّكَ الَّذِي خَلَقَ "Lexo në emër të Zotit tënd, që të ka krijuar". Ndërsa surja e parë që ka zbritur është surja "El-Muddeththir'' سُورَةُ الْمُدَثِّر

Numri i ajeteve të Kur'anit është 6.600 ajete, ndërsa numri i shkronjave të Kur'anit është 323.671, numri i sureve apo kaptinave është 114.

Pejgamberi alejhis-selam përpos që ka ditur Kur'anin përmendësh ka pasur edhe njerëz të posaçëm të cilët janë marrë me shkrimin e Kur'anit. Kështu, ndërsa i zbriste Pejgamberit alejhis-selam Kur'ani, shokët ndërkohë e shënonin nëpër rrasa, lëkura, lëvore të hurmave, etj.

I pari që e ka përmbledhur krejt Kur'anin në një (përmbledhje) libër është Ebu Bekri r.a, pastaj Osmani r.a i cili i ka bërë një përmbledhje të dytë dhe e ka shumuar në gjashtë kopje duke e shpërndarë nëpër qendra islame.

## RREGULLA TË LEXIMIT TË KUR'ANIT

Kur të duash të fillosh të lexosh Kur'an, duhet të kërkohet prej All-llahut xh.sh që të ruajë prej shejtanit të mallkuar duke thënë:

أَعُوذ بِاللهِ مِن الشيطان الرجيم Allahu xh.sh thotë në Kur'an:

فَإِذَا قَرأْتَ القرآنَ فاسْتَعِذْ بِاللهِ مِن الشَّيْطانِ الرَّجِيم

(النحل98) "*Dhe kur të duash të lexosh Kur'an, kërko mburojë prej Allahut nga djalli i mallkuar*'.Por mund ose bën të thuash edhe:

أعوذ بالله السَّمِيعِ الْعَلِيمِ مِنَ الشَّيْطانِ الرَّجِيم "Kërkoj mburojë prej Allahut I cili dëgjon dhe di, nga shejtani I mallkuar" sepse Pejgamberi alejhi selam e ka përdorur atë dhe këtë shprehje.

Duhet lexuar bismilahin بسم الله الرحمن الرحيم në fillim të çdo sureje e në veçanti në fillim të sures el-fatiha. Përpos në fillim të sures et-tevbetu e cila fillon pa bismilah.

Ndërsa, nëse fillon për ta lexuar Kur'anin në gjysmë të sureve, atëherë fillon veç me:

أعوذ بالله من الشيطان الرجيم por nëse e thua edhe بسم الله الرحمن الرحيم përsëri nuk është gabim.

Po ashtu, obligohet ose është detyrë për ta dëgjuar Kur'anin kur të lexohet dhe duhet të përqendrohesh ose koncentrohesh në të me shumë vëmendje.

Duhet të bëhet përpjekje për zbukurimin e zërit gjatë leximit të Kur'anit, edhe nëse nuk e ke zërin e mirë duhet të përpiqesh ta zbukurosh sa të jetë e mundur. Lidhur me këtë , Pejgamberi alejhis-selam ka thënë:

ليس منّا مَنْ لَمْ يَتَغَنَّ بالقرآنش "*Nuk është prej nesh ai I cili nuk e zbukuron zërin gjatë leximit të Kuranit*".





Preferohet shfaqja e emocioneve ose të qarit, pra nuk bën ta mbash emocionin fshehur (të qash apo të përpiqesh të qash) gjatë leximit të Kur'anit për të prezantuar madhërinë e Allahut duke paramenduar folësin e këtyre fjalëve që je duke i lexuar.

Preferohet që mos t'i kalojnë muslimanit më shumë se 40 ditë pa e përfunduar një hatme. Është Sunnet që çdo ditë të lexosh Kur'an nga një xhuz por nëse nuk ke mundësi atëherë minimumi 10 ajete në ditë.

Preferohet që kur të përfundosh hatmen të lutesh dhe t'i mbledhësh anëtarët e familjes e të marrin pjesë në këtë dua sepse kjo është prej kohërave kur pranohet lutja - duaja.

Kur'anin duhet ta lexosh për hir të Allahut jo për ndonjë qëllim tjetër, është haram që të lexohet Kur'ani për para.

Kjo ishte e tëra ajo çka deshëm ta cekim në këto pak faqe, e lusim Allahun e madhëruar që të na bëjë prej atyre të cilët i japin hakun Kur'anit në lexim por edhe në vepër. Ve sala llahu ala Nebijina Muhamed.

وصلى الله على سيدنا محمد وعلى آله وصحبه وسلم